## DASHURIA DHE URREJTJA PËR HIR TË ALLAHUT



**Përkufizimi gjuhësor:**

Fjala *el-uela'* (الولاء) rrjedh nga fjala *el-uilaje* (الولاية) që domethënë *dashuri*.

Kurse fjala *el-bera'* rrjedh nga folja (برى) *bera* që domethënë *thyej*.

**Përkufizimi fetar:**

El-uela' domethënë: t'i duash muslimanët, t'i ndihmosh, t'i nderosh, t'i respektosh dhe të jesh afër tyre.

El-bera' domethënë: t'i urresh jobesimtarët, të largohesh nga ta dhe të mos i përkrahësh.

**Rëndësia e dashurisë dhe urrejtjes për hir të Allahut:**

1. Ajo është një ndër bazat e besimit islam.
2. Ajo është lidhja më e fortë e besimit.
3. Ajo është prej fesë së Ibrahimit ﷺ dhe fesë së Muhamedit ﷺ.

**Llojet e miqësimit me jobesimtarë:**

1. *Tevel-li* (تولّي).
2. *Muvalat* (موالاة).

**- Lloji i parë: *Tevel-li* (zënia për miq)**

**a. Kuptimi:**

- T'i duash shirkun dhe ata që bëjnë shirk dhe kufrin dhe ata që bëjnë kufër.
- T'i ndihmosh jobesimtarët kundër besimtarëve.

**b. Vendimi për të:**

Ky lloj i miqësimit është kufër (mosbesim) i madh dhe dalje nga feja.

**c. Argumenti:**

Thënia e Allahut:

﴿يَٰٓأَيُّهَا ٱلَّذِينَ ءَامَنُواْ لَا تَتَّخِذُواْ ٱلۡيَهُودَ وَٱلنَّصَٰرَىٰٓ أَوۡلِيَآءَۘ بَعۡضُهُمۡ أَوۡلِيَآءُ بَعۡضٖۚ وَمَن يَتَوَلَّهُم مِّنكُمۡ فَإِنَّهُۥ مِنۡهُمۡۗ إِنَّ ٱللَّهَ لَا يَهۡدِي ٱلۡقَوۡمَ ٱلظَّٰلِمِينَ ٥١﴾

**﴿O besimtarë! Mos i bëni miq e mbrojtës hebrenjtë dhe të krishterët! Ata janë mbrojtës të njëri-tjetrit. Kushdo prej jush që i bën ata miq, është me ata. Vërtet, Allahu nuk i udhëzon në rrugë të drejtë keqbërësit.﴾**[1]

**- Lloji i dytë: *Muvalat* (lloj i dashurisë)**

**a. Përkufizimi:**

T'i duash ata që bëjnë kufër dhe shirk për ndonjë interes të kësaj bote, por duke mos i ndihmuar ata, sepse përndryshe hyn në llojin e parë.

**b. Vendimi për të:**

Ky lloj i miqësimit është i ndaluar dhe bën pjesë në gjynahet e mëdha.

**c. Argumenti:**

Thënia e Allahut:

﴿يَٰٓأَيُّهَا ٱلَّذِينَ ءَامَنُواْ لَا تَتَّخِذُواْ عَدُوِّي وَعَدُوَّكُمۡ أَوۡلِيَآءَ تُلۡقُونَ إِلَيۡهِم بِٱلۡمَوَدَّةِ﴾

**﴿O besimtarë, mos i bëni miq armiqtë e Mi dhe tuajt, duke u shprehur atyre dashuri.﴾**[2]

**Dukuri të miqësimit me jobesimtarët:**

1. Përngjasimi me ta në veshje dhe në të folur.
2. Udhëtimi në vendet e tyre për t'u argëtuar e për t'u kënaqur.
3. Qëndrimi në vendet e tyre dhe moszhvendosja nga ato vende për në vendet e muslimanëve për ta shpëtuar fenë.
4. Përdorimi i kalendarëve të tyre, veçanërisht atyre që tregojnë festat e tyre dhe ditët që janë të rëndësishme për ta.
5. Pjesëmarrja në festat e tyre, ndihma që u jepet atyre për t'i kremtuar ato dhe përgëzimi i tyre për ato festa.

---

[1] Sureja el-maide, 51.

[2] Sureja el-mumtehine, 1.

6. Emërtimi me emra të tyre.

**Kategoritë e njerëzve përkitazi me dashurinë dhe urrejtjen për hir të Allahut**

Njerëzit, përkitazi me dashurinë dhe urrejtjen për hir të Allahut, ndahen në tri kategori:

**Kategoria e parë:** Ata që duhet t'i duam plotësisht. Këta janë besimtarët e vërtetë.

**Kategoria e dytë:** Ata që duhet t'i urrejmë dhe t'i armiqësojmë plotësisht. Këta janë jobesimtarët e vërtetë.

**Kategoria e tretë:** Ata që duhet t'i duam nga një aspekt dhe t'i urrejmë nga një aspekt tjetër. Këta janë besimtarët gjynahqarë, duhet t'i duam për imanin që kanë dhe t'i urrejmë për gjynahet që i bëjnë, të cilat nuk e kanë arritur shkallën e kufrit a të shirkut.

